WIKIPEDIA

# Gjuha angleze

**Gjuha angleze** apo **Anglishtja** (anglisht *English language*) është gjuhë e përmasave botërore si dhe gjuha dominuese në Britaninë e Madhe, Shtetet e Bashkuara, Kanada, Irlandë, Australi, Zelandën e Re e një numër vendesh tjera. Përgjithësisht përdoret si gjuhë e dytë dhe si gjuhë zyrtare në shumë shtete të botës. Është gjuha që mësohet dhe kuptohet më së shumti në botë, shpesh e njohur me epitetin “gjuha e tregtisë, arsimit, shkencës dhe diplomacisë”.

Anglishtja i takon familjes së gjuhëve indo-evropiane dhe degës së gjuhëve gjermanike. Rrjedh nga gjuha e vjetër e anglo-saksonëve, paraardhësve të anglezëve, që u dyndën në Gadishullin Britanik në mesjetën e hershme. Mirëpo gjatë historisë është ndikuar nga një numër i madh i fjalëve latine e frënge dhe është thjeshtuar në gramatikë duke dalluar nga gjuhët e tjera gjermanike që flitet në Evropën kontinentale.

| Anglisht | |
|---|---|
| **Shqiptimi** | /ˈɪŋɡlɪʃ/ |
| **Flitët në** | ShBA, Britania e Madhe, Australia, Kanadaja, Zelanda e Re |
| **Vendi** | Gjithë bota |
| **Folësit** | |
| **Përgjithshëm** | 600–700 milion |
| **Renditja** | 3 |
| **Taksonomia** | |
| **Filogjeneza** | Gjuhët indo-evropiane<br>Gjuhët gjermanike<br>Gjuhët gjermanike perëndimore<br>Gjuhët anglo-frisiane<br>Gjuhët anglike<br>**Gjuha angleze** |
| **Shkrimi** | Alfabeti anglez (nga Alfabeti latin) |
| **Kodet e klasifikimit** | |
| **ISO 639-1** | en |
| **ISO 639-2** | eng |
| **ISO 639-3** | eng |
| **Glottolog** | stan1293 |
| **Linguasphere** | 52-ABA |



Shtetet e botës ku anglishtja është gjuhë zyrtare

## Lidhje të jashtme

Mesojme Anglisht (https://mesojanglisht.com)

